# E DUA MUSLIMANIN QË TË JETË:

1. **A**tëdhetarë
2. **B**esimtarë i sinqert
3. **C**ilësorë
4. **Ç**lirimtarë
5. i **D**ashur për të gjithë
6. i **Dh**imbshëm për çdo kend
7. **E**dukues i shoqërisë
8. i **Ë**mbël në biseda
9. **F**alenderues i Allahut
10. i **G**ëzuar dhe i lumtur
11. **Gj**eneratorë i të mirave
12. **H**ero në beteja
13. **I**deatorë i zgjedhjes së problemeve
14. **J**etik i veprave të mira
15. **K**reatorë
16. i **L**umtur
17. **Ll**ogaritarë i veprave të tij
18. **M**enjanues i të këqijave
19. **N**dihmëtarë i të varfërve
20. **Nj**erëzorëdhe Humanitarë
21. **O**bjektiv
22. i **P**a thyeshëm si shkëmb
23. **Q**ëndresë si Feniksi
24. **R**evolucionarë
25. **Rr**egullues i marrëdhënieve shoqërore
26. **S**imbol dhe sypatrembur
27. **Sh**embulltyrë për të tjerët
28. **T**ejpamës i problemeve
29. i **Th**jesht dhe modest
30. **U**dhërrëfyes për në rrugën e drejtë
31. **V**ullnetmirë i shoqërisë
32. **X**ixëllonjë i shpresave
33. **Xh**evahir
34. **Y**ll
35. **Z**emërbutë dhe
36. **Zh**dukës i të keqes dhe zhvillues i të mirës

**Dr. Musli VËRBANI**

**“Lutju Zotit dhe thuaj: “O Zoti im shtoma diturinë”**

Kuran

**“O Zoti im më pajis me dituri të dobishme,
më jep furnizim të begatshëm,
mi prano veprat e mia”.**

Hadith

# Hyrje

Nga Umeri radijallahu anhu, transmetohet se ka thënë: “Një ditë ishim duke ndejtur te i Dërguari i Allahut, s.a.v.s. kur u duk një njeri me rroba shumë të bardha dhe flokë shumë të zeza. Në të nuk hetoheshin shenjat e udhëtimit dhe askush prej nesh nuk e njohëm. U ul pranë të Dërguarit, s.a.v.s. duke i mbështetur gjunjët e vet mbi gjunjët e tij, i vendosi duart e veta mbi mbi kofshën e tij dhe pyeti:

“O Muhamed, më trego ç’është Islami?

Muhamedi a.s. iu përgjigj. Islami është:

- të dëshmosh se nuk ka zot tjetër përveq Allahut dhe se Muhamedi është i dërguar i Zotit,
- të falësh namazin,
- ta japësh zekatin,
- ta agjërosh ramazanin,
- ta kryesh haxhin në Kabe, nëse ke mundësi.

Ai pohoi “Të vërtetën e the”. Ne u çuditëm! Po e pyet dhe po ia vërteton.

Pastaj pyeti: Më trego ç’është Imani?

Muhamedi a.s. iu përgjigj:

- “Imani është të besosh Zotin,
- Melekët e Tij,
- Librat e Tij,
- Të dërguarit e Tij,
- Ditën e fundit,
- Të besosh në të caktuarit e Tij, të mirës dhe të keqes.

Ai pastaj tha: “Të vërtetën e the”.

- Më trego ç’është Ihsani-Mirësia?
- Muhamedi a.s. iu përgjigj:

“Ta adhurosh Zotin sikur e sheh Atë, sepse, edhepse ti nuk e sheh Atë, Ai vërtetë të sheh ty”.

Pastaj pyeti: Ç’është çasti i Kijametit?

Muhamedi a.s. iu përgjigj: “Për këtë i pyeturi nuk di më shumë se ai i cili pyet”.

- Më trego mbi shenjat e tij.

Muhamedi a.s. iu përgjigj:

- “Kur robëresha t’i lind vetes zonjushë
- kur të shihen barinjët këmbëzbathur, të zhveshur e të mjerë se si garojnë në ndërtimin e godinave të mëdha. Pastaj shkoi kurse unë mbeta i habitur, e Muhamedi a.s. tha:
  “O Umer a e njohe atë që më pyeti”.
- Allahu dhe i Dërguari i Tij e din më së miri iu përgjigja.
  Muhamedi a.s. tha: “Vërtë ky ishte Xhibrili, erdhi tua mësojë fenë tuaj”.

( MUSLIMI )

# AGJËRIMI

Agjërim d.m.th. **me u pengu**, apo me ndalu veten nga diçka. Ndërsa, në Sheriatin Islam:

**Agjërim është me e pengu ose me e ndalu veten nga ushqimi, pija dhe epshi prej agimit e deri në perendim të diellit, me nijet për me iu afru Allahut xh.sh.**

Ibadeti ndaj Allahut xh.sh. bëhet në mënyra të ndryshme:

- Kemi ibadet vetëm me fjalë, siç është shehadeti
- Ibadet me fjalë dhe me trup së bashku siç është namazi
- Kemi ibadet me të holla, siç është zekati
- Kemi ibadet me të holla dhe me trup, siç është haxhi

Ndërsa agjërimi është ibadet **truporë**.

Edhe popujt e mëparshëm kanë agjëruar, mirëpo agjërimi i tyre ka ndryshu nga agjërimi në Islam. Kur'ani fisnik përmend agjërimin e Merjemes para se t'i lind djali Isa a.s., por agjëri i saj ka qenë vetëm pengimi apo detyrimi i vetes së saj për të mos folur.

Në të njejtën mënyrë ka agjëru edhe Zekerija a.s., kur i ka lind djali Jahja a.s. Ai tri ditë e tri net ka ngrënë dhe ka pi , mirëpo nuk ka folur. Ai vetëm ka sinjalizu me shenja. Për këtë Zoti i Madhëruar në Kur'an thotë:

> **"O ju të cilët keni besuar, ua kemi bërë obligim agjërimin ashtu siq ua kemi bërë për obligim popujve para jush, me qëllim që të jeni të devotshëm".** (El-Bekare:183)

**Pyetje:**

1. *Trego definicionin e agjërimit?*
2. *Trego për mënyrat e ibadetit?*

# AGJËRIMI I MUAJIT RAMAZAN

Agjërimi i muajit ramazan është shtylla e katërt e islamit.

Agjërimi i muajit ramazan është bërë obligim në muajin Shaban të vitit të dytë të hixhretit.

Muhamedi a.s. për 9 vite i ka agjëruar nëntë muaj të ramazanit.

Argument për agjërimin e muajtit të ramazan kemi ajetin Kur'anorë:

**"Muaji i Ramazanit është (muaji) në të cilin filloi zbritja e Kur'anit, që është udhërrrëfyes për njerëzit dhe sqarues i rrugës së drejtë dhe dallues (i të vërtetës nga e pavërteta). E kush prej jush përjeton këtë muaj le të agjërojë".** (El-Bekare:185)

Argument për agjërimin e muajit ramazan kemi edhe hadithine Muhamedit a.s. ku thotë:

***"Kushe e agjëron muajin ramazan me bindje dhe sinqeritet të plotë, me shpresë se do të shpërblehet, atij i falen gabimet e më parme".*** (Transmeton Ahmedi)

Kush me qëllim nuk e agjëron muajin ramazan, ai do të ndëshkohet me ndëshkim të madh.

**Pyetje:**

1. *Në cilin vit është bërë obligim agjërimi i muajit ramazan?*
2. *Sa vite ka agjëruar Muhamedi a.s.?*
3. *Cili është argumenti Kur'anor për agjërimin e muajit ramazan?*
4. *Cili është argumenti i hadithit përi agjërimin e muajit ramazan?*

# HËNA E RE DHE RAMAZANI

**Kemi dy lloje të Kalendarëve:**

1. Kalendari diellorë dhe
2. Kalendari hënorë.

Kalendari diellorë bazohet në rrotullimin e tokës rreth diellit. Kalendari hënorë bazohet në rrotullimin e hënës rreth tokës dhe së bashku me tokën rreth diellit.

**Një rrotullim i hënës rreth tokës quhet muaj. Ndërsa 12 rrotullime të hënës rreth tokës plotësohet një rrotullim i hënës rreth diellit.**

Në kalendarin hënorë ndonjëherë muaji i ka 29 ditë, ndonjëherë 30 ditë. Për këtë arsye nevojitet me pritur për me shiqu hënën e re, me vërtetu se muaji shaban; a i ka plotësuar 29 ditë apo 30 ditë.

Muhamedi a.s. në hadithë thotë:

> ***“Filloni me agjëru me të shikuarit e hënës së re, dhe ndërpritni agjërimin me të shikuarit e hënës së re”.***

**Pyetje:**

1. *Sa lloje të kalendarëve i kemi?*
3. *Në çka bazohet kalendari diellorë?*
4. *Në çka bazohet kalendari hënorë?*
5. *Sa ditë i ka muaji ramazan?*
6. *Kur fillon dita e agjërimit të muajit ramazan dhe trego hadithin?*

# DOBITË PREJ AGJËRIMIT

Muhamedi a.s. në hadithë thotë:

***"Agjëroni do të jeni të shëndoshë".***

Prej agjërimit kemi dobi të shumta. Dobitë e agjërimit kryesishtë janë:

- Dobi trupore
- Dobi shpirtërore
- Dobi mendore dhe
- Dobi shoqërore.

Agjërimi është bërë obligim që besimtari me e arritur shkallën më të lartë të besimit dhe të devotshmërisë. Për këtë arsye Allahu xh.sh. na ka tregu nëpërmjet Muhamedit a.s. se :

***"Çdo vepër e njerëzve apo e bijve të Ademit është për ta, pëveç agjërimit, ai bëhet mër Mua (Allahun) dhe Unë shpërglej për të. Agjërimi është mburojë"***

(Transmeton Buhariu)

Muhamedi a.s. në një hadithë tjetër thotë:

***"Vërtetë në xhenet është një derë që quhet "REJAN" nëpër të hynë vetëm agjëruesit ditën e Gjykimit e askush tjetër, e kur të hynë agjëruesit mbyllet ajo derë dhe askush nuk mundet të hyjë nëpër të".*** (Transmeton Buhariu)

**Pyetje:**

1. *Cilat janë dobitë e agjërimit?*

# LLOJET E AGJËRIMIT

**Llojet e agjërimit janë:**

1. **Agjërimi farz –** është agjërimi i muajit ramazan.
2. **Agjërimi vaxhib.**
   Në agjërimin vaxhib bënë pjesë: Agjërimi i përbetimit, agjërimi i ditës së prishur të agjërimit nafile dhe agjërimi i përbetimit të iëtikafit.
3. **Agjërimi sunet**
   Në agjërimin Sunet bënë pjesë: Agjërimi i ditës së nëntë, dhjetë dhe të njëmbëdhjetë të muajit muharrem.
4. **Agjërimi mendub**
   Në agjërimin mendub bënë pjesë:

- Agjërimi i ditëve të bardha, d.m.th. dita e 13, 14 dhe 15 të çdo muaji të muajve të kalendarit hënorë.
- Agjërimi i ditës së hënë dhe të enjte.
- Agjërimi i gjashtë ditëve të muajit sheval.
- Agjërimi i tetë ditëve të para të muajit dhul hixhe, d.m.th. para ditës së arafatit.
- Tërë jetën me kalu një ditë në agjërim një ditë pa agjërim.
- Agjërimi i muajit sha'ban

5. **Agjërimi mekruh tahrimen:**
   Mekruh tahrimen është me i agjëru këto ditë:

- Agjërimi i ditës së parë të fitër bajramit
- Agjërimi i ditës së parë të kurban bajramit
- Agjërimi i ditës së premte pa ia bashkangjitur të enjten
- Agjërimi i ditës së premte pa ia bashkangjitur të shtunën
- Agjërimi i dy, tri e më shumë ditëve pa iftarë dhe pa suhur, që d.m.th. 48 orë apo 94 orë pa ngrënë ose pa pi, ndryshe kjo quhet grevë urie.
- Agjërimi i tërë jetës pa ndërprerje.
- Agjërimi nafile i gruas pa lejën e burrit kur ai është në prani të saj.

- Agjërimi në udhëtim nëse udhëtimi është i vështirë dhe e mundon shumë gjendjen e agjëruesit.

6. **Agjërimi mekruhi tenzihen**

- Mekruhi tenzihen është me agjëru ditën e dhjetë të muajit Muharrem pa të nëntën.
- Mekruhi tenzihen është edhe me e agjëru ditën e dhjetë të muajit Muharrem pa të njëmbëdhjetën.

**Pyetje:**

1. *Cilat janë llojet e agjërimit?*
2. *Kur është agjërimi farz?*
3. *Kur është agjërimi sunet?*
4. *Kur është agjërimi mendub?*
5. *Kur është agjërimi mekruhi tahrimen e kur tenzihen?*

# RUKNET E AGJËRIMIT

**Rukni dhe sharti janë dy pjesë thelbësore të çdo çështjeje, ashtu qysh janë pjesë thelbësore të agjërimit.**

Dallimi në mes të ruknit dhe shartit është vetëm dallimi formal , pse pa marrë parasysh a mungon rukni apo sharti agjërimi është i pavlefshëm. Mirëpo rukni është pjesë brenda agjërimit sikurse është sexhdeja pjesë përbërëse brenda namazit.
Po ashtu sharti është pjesë prbërëse jashta agjërimit ashtu siç është abdesti shart, jashta namazit.

Agjërimi ka vetëm një rukn e ai është:

**"Me pengu ose me ndalu veten nga të ngrërit, pija dhe kontakti martesorë, prej agimit e deri në perendim të diellit".**

Argument për këtë kemi ajetin Kur'anor:

**"Dhe hani e pini deri sa ta dalloni ju saktësisht penin e zi nga peni i bardhë".** El Bekare: 187

- Alegoria e Kur'anit "peni i bardhë" ka të bëjë me të zbardhurit e ditës në agim.
- Alegoria e Kur'anit "peni i zi" ka të bëjë me të errësuarit e natës pas perëndimit.

Këtë e ka sqaruar Muhamedi a.s. në hadith:

***"Vërtetë Bilalli e thirrë ezaninin në mbrëmje ndërsa ju hani dhe pini deri sa të thirrë (Bilalli) i biri i Umi Mektumit".***

- Janë pajtu të gjitë dijetarët-juristët islam se të penguarit apo të detyruarit e vetes nga ushqimi, pija dhe kontakti martesorë është prej agimit deri pas perëndimit.

**Pyetje:**

1. *Çka është rukni dhe çka është sharti?*
2. *Sa rukne i ka agjërimi?*
3. *Prej cilës pjesë të ditës fillon të agjëruarit, dhe në cilën pjesë të ditës përfundon të agjëruarit?*

# SHARTET E AGJËRIMIT

**Shartet e agjërimit ndahen në tri lloje, e ato janë:**

1. Shartet e vuxhubit (obligueshmërisë)
2. Shartet e edait (e kryerjes së agjërimit) dhe
3. Shartet e sihatit (vlefshmërisë)

**Shartet e vuxhubit (obligueshmërisë) janë:**

1. Islami
- Jomuslimani nuk e ka për obligim agjërimin
2. Mentalisht me qenë i shëndoshë
3. Mosha madhore
4. Me e ditë se e ka për obligim agjërimin.

**Shartet e edait (e kryerjes së agjërimit) janë:**

1. Shëndeti
2. Mos me qenë në udhëtim.
- Ai i cili gjatë muajit të ramazanit është në udhëtim nuk agjëron, por të njejtat ditë i plotëson më vonë.

**Shartet e Sihatit (vlefshmërisë) janë:**

1. Që femra mos me qenë në kohen e menstruacionit
- nëse femrës një orë para iftarit ivjen menstruacioni atë ditë e agjëron kaza.
2. Nijeti
- Nijet d.m.th. qëllim. Vendi i nijetit është zemra. Kur në mbrëmje me zemër e di se nesër nevojitet me agjëru, kjo konsiderohet nijet.
- Nijeti bëhet pa aguar dita, por mund të bëhet deri para dreke.

**Pyetje:**

1. *Si ndahen shartet e agjërimit?*
2. *Cilat janë shartet e obligueshmërisë?*
3. *Cilat janë shartet e kryerjes së agjërimit?*
4. *Cilat janë shartet e vlefshmërisë së agjërimit?*

# SUNETET E AGJËRIMIT

**Sunetet apo mustehabet e agjërimit janë:**

1. Të ngriturit në Suhur. Muhamedi a.s. ka thënë: ***"Ngrituni nga gjumi dhe ushqehuni në suhur, se në suhur e keni bekimin dhe bereketin e Allahut".*** (Buhariu dhe Muslimi)
2. Shpejtimi i iftarit. Muhamedi a.s. ka thënë:
   ***"E mira e njerëzve është gjithmonë kur ata e shpejtojnë iftarin".*** (Buhariu dhe Muslimi)
   Nëse është mjegull, atëherë më mirë është me e vonu pak iftarin nga koha e caktuar.
3. Me fillu iftarin me hurme. Muhamedi a.s. ka thënë:
   ***"Kur ndonjëri prej jush e fillon iftarin le të fillojë me hurme, pse në të ka bereket, e nëse nuk gjeni apo nuk keni hurme, atëherë me ujë se në të është pastërtia".***
   (Ebu Davudi dhe Tirmidhiu)
4. Mustehab është me fillu iftarin me hurme apo ujë, e menjëherë me falë akshamin. Mirëpo nëse uria ndikon në moskoncentrimin në namaz, atëherë më mirë iftari e pastaj namazi.
5. Me bë dua para iftarit. Muhamedi a.s. ka thënë:
   ***"Duaja e agjëruesit para iftarit nuk kthehet prapë".***
   Transmeton Ibni Abasi se Muhamedi a.s. kur e fillonte iftarin lutej: ***"O Zoti im për ty agjëruam, me furnizimin Tënd ushqehem, na prano, vërtetë Ti je i ditur dhe dëgjon".***
   (Transmeton Taberani)
6. Me bë ibadet më shumë se zakonisht, me bë të mira më shumë se zakonisht, me iu dhënë sadaka të vrfërve, jetimëve dhe të gjorëve.
   ***Transmeton Ibn Abasi se Muhamedi a.s. ka qenë njeriu më fisnik dhe më bujari, mirëpo ai më bujarë se çdo herë ka qenë në Ramazan kur i vinte Xhibrili. I vinte në çdo mbrëmje të Ramazanit dhe ia mësonte Kur'anin. I dërguari i Allahut vërtetë ka qenë më bujari dhe mirësitë i bënte me shpejtësi të erërave.*** (Ahmedi, Buhariu dhe Muslimi)

7. Me e falë namazin e teravihëve.
8. Me e ndalë veten dhe mos me bisedu pa nevojë dhe mos me bë biseda të kota.
9. Me bë Iëtikafin.

**Pyetje:**

1. *Cilat janë sunetet e agjërimit?*

# TË LEJUARAT (MUBAHET) E AGJËRUESIT

**Për agjëruesin janë të lejuara:**

1. Me flladitë veten me ujë të ftohtë për shkak të nxehtësisë, ose me u la për shkak të zhegut apo djersitjes.

2. Lejohet me u zgju xhunub në mëngjes e pastaj me u pastru dhe me vazhdu agjërimin.
   ***"Transmeton Aishja r.a. se Muhamedi a.s. pas imsakut është zgjuar në mëngjes i papastërt – xhunub nga kontakti martesorë, pastaj është pastru ( ka marrë gusul) dhe e ka vazhdu agjërimin".***

3. Me i la dhëmbët, me kusht që mos me depërtu uji në fyt.

4. I lejohet agjëruesit me përqafu bashkëshorten e tij, me kusht mos me u frikësu se i ndodhë ejakulimi.

**Pyetje:**

1. *Çka është e lejuar (Mubah) për agjëruesin?*

# MEKRUHET (GJËRAT E URREJTURA) TË AGJËRIMIT

**Gjatë agjërimit është mekruh:**

1. Me kërku ushqimin pa nevojë me buzë apo me gjuhë
2. Me përtypë diçka pa arsye.
3. Me puth ose me përqafu bashkëshorten.
4. Me agjëru dy ditë rresht pa ndërprerë. Pra mos me ngrënë dy ditë rresht.
5. Me e mbajtur pështymën në gojë, pastaj më vonë me e përbirë.
6. Me agjëru në kohën kur agjëruesi ka punë të rëndë e cila ia dobëson për sëtepërmi shëndetin, sa që gati e paralizon, ose dhënja e gjakut.
7. Dëfrimi dhe loja intime me bashkëshorten e cila shpie deri te ejakulimi.

- nëse ndien siguri dhe nuk ndodh ejakulimi atëherë dëfrimi nuk është mekruh.

**Pyetje:**

1. *Çka është mekruh për agjëruesin?*

# ÇKA NUK ËSHTË MEKRUH PËR AGJËRUESIN

**Nuk janë mekruh për agjëruesin këto gjëra:**

1. Me përqafu ose me puthë bashkëshorten me kushtë që ai me qenë i sigurt se nuk do t’i ndodhë ejakulimi,
2. Me shiju ose me kërku ushqimin për pregaditjen e tij, nëse është e nevojshme ose e domosdoshme,
3. Me i ly pjesët e trupit me vaj ose yndyrë që kanë erë të mirë (p.sh. mjekrën, mustaqet),
4. Me dhënë gjak
5. Me shpërla gojën dhe hundën ose me i la dhëmbët me brushë ose me misvak.
6. Me pastru trupin, ose me e mbështjellë trupin me çarçaf për freskim.

**Pyetje:**

1. *Çka nuk është mekruh për agjëruesin?*

# TË PRISHURIT E AGJËRIMIT

Agjërimi është ibadet i cili kërkon përkushtueshmëri gjatë gjithë kohës. Për këtë arsye ndodh që të veprohet diçka çka e prish agjërimin. Mirëpo të prishurit e agjërimit patjetër duhet të kompensohet, ose me fjalë tjera të agjërohet kaza.

Për këtë arsye të prishurit e agjërimit është indarë në dy lloje esenciale.

1. **Prishja e agjërimit që obligohet me agjëru kaza,**
2. **Prishja e agjërimit që jo vetëm që obligon me agjëru kaza por me kompensu me kefaret, që d.m.th. me agjëru edhe ditë tjera si ndëshkim.**

**Me fjalën kompensim në këtë rast kemi për qëllim me i agjëru edhe 60 ditë tjera apo dy muaj pa ndërprerje.**

Kjo është si masë ndëshkuese për mospëfilljen e ligjit të Allahut, rrespektivisht agjërimin.

Kompensimi bëhet edhe me lirimin e një robi ose me ushqimin e gjashtëdhjetë të varfërve.

**Pyetje:**

1. *Çka duhet me vepru nëse prishet agjërimi?*
2. *Sa lloje të prishjes së agjërimit i kemi?*

# TË PRISHURIT E AGJËRIMIT QË OBLIGON ME AGJËRU KAZA DHE KOMPENSIM

Të prishurit e agjërimit që obligon me agjëru kaza dhe kompensim janë:

1. **Me kontaktu me bashkëshorten,**
2. **Me ngrënë ose me pi diçka pa arsyetim të sheriatit islam.**

Ai i cili e prish agjërimin me qëllim dhe ai i cili me qëllim kontakton me bashkëshorten seksualisht gjatë ditës kur është agjërueshëm e agjëron 61 ditë. d.m.th. ditën që e ka prish e agjëron kaza dhe 60 ditë tjera dënim për prishjen e agjërimit.

**Pyetje:**

1. *Cilat janë rastet e të prishurit e agjërimit që obligon me agjëru kaza dhe me kompenzu?*

# TË PRISHURIT E AGJËRIMIT QË OBLIGON VETËM KAZA

**Gjërat të cilat e prishin agjërimin, por obligojnë me agjëru vetëm kaza, ditë – për ditë janë:**

1. Me gëlltitë diçka çka nuk është ushqim apo pije si p.sh. brumin e papjekur, orizin e pazier etj.,
2. Me përdorë ushqim për shërim, apo barëra për shërim, me arsyetim të sheriatit islam,
3. Nëse agjëruesi kontakton me bashkëshorten në gjumë pa vetëdije të plotë,
4. Me vjellë gojën plotë,
5. Femrës me i ardhë menstruacioni para perëndimit të diellit, atëherë ajo ditë e agjërimit automatikisht prishet dhe e bënë kaza.

- Mustehab është për femrën që kur të hajë gjatë ditës kur është me menstruacion me u fsheh dhe mos me e pa agjëruesit tjerë.

**Pyetje:**

1. *Çka e prishë agjërimin?*
2. *Trego për prishjen e agjërimit që obligon me agjëru kaza por edhe kompensim 60 ditë tjera?*
3. *Trego për prishjen e agjërimit që obligon me agjëru vetëm kaza?*

# ÇKA NUK E PRISHË AGJËRIMIN

**Rastet kur nuk prishet agjërimi janë:**

1. Me ngrënë ose me pi diçka me harresë. Argument për këtë kemi hadithin e Muhamedit a.s.:
   ***"Agjëruesi i cili harron se është agjërueshëm, e hanë ose pinë (ujë), le ta vazhdojë agjërimin se Allahu është Ai i cili e ka ushqyer",***
2. Nëse ejakulon farë (menij) pas ndonjë shikimi, të menduari apo duke fjetur,
3. Nëse e lyen kokën ose ndonjë pjesë të trupit me vaj ose yndyrë,
4. Nëse e shijon ushqimin për pregatitjen e tij,
5. Nëse jep gjak, se Muhamedi a.s. ka dhënë gjak në haxh gjatë agjërimit.
6. Nëse thithë tym, apo diçka joushqyese pa dëshirë, për shkak të rrethanave të domosdoshme,
7. Nëse thithë pluhur qoftë edhe pluhur i miellit, si p.sh. duke bluar miell në mulli,
8. Nëse në fyt i hyn ndonjë insekt gjatë fluturimit pa dëshirë,
9. Nëse zgjohet gjunub, madje edhe nëse mbetet xhunub gjatë tërë ditës,
10. Nëse i mbushen veshët me ujë gjatë larjes,
11. Nëse vjellë por jo gojën plot,
    - me vjellë me qëllim gojën plot, atë ditë e agjëron kaza,
12. Nëse e gëlltitë gëlbazën,
13. Nëse përbinë mbeturinën e pjesëve të ushqimit që mbetet në mes të dhëmbëve,
14. Nëse përtypë diçka që është më e vogël se kokrra e bizeles,
15. Me përdorë misvakun, ose me i larë dhëmbët me brushë.
16. Me u la, me u pastru ose me marrë gusël,
17. Me marrë injekcion për shërim,
    - më mirë është me marrë injekcion pas iftarit.

**Pyetje:**

1. *Çka nuk e prishë agjërimin?*

# RASTET KUR LEJOHET MOSAGJËRIMI

Zoti i Lartëmadhëruar në Kur'anin fisnik thotë:

> **"Ne juve asgjë nuk ju kemi bërë obligim e cila ju vështirëson dhe ju mundon".** (El-Haxh: 78)

Feja islame është e bazuar në lehtësim e jo në vështirësim.

Zoti i Lartëmadhëruar e di aftësinë dhe mundësinë e njeriut, për këtë arsye edhe në disa raste ka bërë lehtësime për muslimanin

Kështu edhe për agjërimin e ramazanit ka parapa raste kur disa individë të cilët janë në gjendje të vështirë mos me agjëru.

**Rastet kur lejohet mosagjërimi janë:**

1. Sëmundja
2. Shtatëzania
3. Gruaja e cila i jep gji fëmijës
4. Udhëtimi
5. Gruaja me menstruacion dhe lehoni
6. Pleqëria e rëndë
7. Çmenduria
8. Lufta e ashpër
9. Presioni apo imponimi për mosagjërim
10. Paraqitja e urisë deri në alivanosje.

**Pyetje:**

1. *Në çka është e bazuar feja islame?*
2. *Cilat janë rastet kur lejohet mosagjërimi?*

# SËMUNDJA

Sëmundja e rëndë e cila dëmton shëndetin ose e dobëson agjëruesin shumë, është arsye e ligjshme në sheriatin islam për mosagjërim. Për këtë thotë Zoti i Lartëmadhëruar në Kur'an:

**"Dhe kush është i sëmurë apo në udhëtim (dhe nuk mund të agjërojë), le të agjërojë po aq ditë më vonë".**

(El Bekare: 185)

- Me agjëru i sëmuri është mekruh
- Pas kalimit të sëmundjes agjëron kaza.

# UDHËTIMI

Nëse besimtari para syfyrit niset në ndonjë udhëtim icili është larg mbi 81 km, atëherë nuk e ka obligim agjërimin atë ditë.
Njëherit nëse në atë vend ku ka udhëtuar qëndron më pak se 15 ditë, nuk e ka për obligim me agjëru atë ditë.
Për këtë argument kemi ajetin Kur'anor:

**"Dhe kush është i sëmurë apo në udhëtim** (dhe nuk mund të agjërojë) **le të agjërojë po aq ditë më vonë".**

(El Bekare: 185)

- Pas udhëtimit, ditët e paagjëruara agjërohen kaza.

# SHTATZËNIA

Shtatëzëna ka përgjegjësi për fëmijën e posaformuar i cili ka nevojë për ushqimin e nënës.

- Pas shtatzënis, lehonisë dhe gjidhënjes, agjëron kaza.

# GRUAJA E CILA I JEP GJI FËMIJËS

Foshnja ka nevojë për qumështin e nënës, ndërsa ushqimi i nënës është burim i qumështit. Për këtë arsye ajo është e liruar nga obligimi i agjërimit. Mirëpo pasi të kalojë gjidhënja ajo ramazanin e agjëron kaza. Me fjalë tjera ditët të cilat nuk i ka agjëru i agjëron kaza.

# FEMRA ME MENSTRUACION DHE LEHONI

Nëse femrës i paraqitet menstruacioni para iftarit edhe për një qast, asaj i prishet agjërimi dhe atë ditë e kompenson më vonë.

Kështu ajo çdo ditë të cilën nuk e agjëron e bën kaza, ndërsa namazin nuk e bën kaza.

Këtë e tregon nëna e besimtarëve – Aishja r.a. e cila tregon hadithin e Muhamedit a.s.:

> ***“Në kohën e të dërguarit të Allahut xh.sh. na vinin menstruacionet, andaj urdhëroheshim që ta agjërojmë kaza ramazanin , e nuk urdhëroheshim që ta bëjmë kaza namazin”.***

# PLEQËRIA E RËNDË

Plaku nuk ka rast të forcohet për shkak të pleqërisë së rëndë, për këtë arsye ai paguan FIDJEN.
Thotë Zoti i Lartëmadhëruar në Kur'an:

> **"Ata të cilët mund të agjërojnë, por agjërimi i dobëson tejmase dhe i bënë të paaftë** (dhe nuk kanë shpresë të shërohen, mos të agjërojnë)**, le të ushqejnë një të varfër** (le të paguajnë **FIDJE**)**".** (El Bekare: 184)

- **FIDJA – është vlerë e të hollave të çmimit të 1.666 gr. të grurit.**

Poashtu prej agjërimit lirohet i sëmuri psiqikisht, ai i cili detyrohet të mos agjërojë me presion të madh. Poashtu edhe ushtrija e cila është në gjendje gatishmërie të luftës apo në luftë e agërimi mund t'i dobësojë fizikisht.

**Pyetje:**

1. *Cilat janë rastet kur lejohet mosagjërimi?*

# AGJËRIMI KAZA

Të gjithë ekspertët jurist islam janë të pajtimit se ai i cili ndonjë ditë apo tërë muajin ramazan nuk e agjëron me arsye (p.sh. për shkak të sëmundjes, menstruacionit,udhëtimit) e agjëron më vonë kaza.

Argument për këtë kemi ajetin Kur'anor:

> ***"Dhe kush prej jush është i sëmurë ose në udhëtim*** (e nuk agjëron), ***le të agjërojë po aq ditë më vonë".*** (El Bekare:185)

Ka tregu Aishja r.a.-bashkëshortja e Muhamedit a.s. se kur ju kanë ardhur menstruacionet në kohën e Muhamedit a.s., ai i ka urdhëru me agjëru kaza më vonë.

Ndërsa ai i cili pa arsye nuk agjëron, bën gabim të madh.

Për këtë ka thënë Muhamedi a.s.:

> ***"Ai i cili nuk e agjëron një ditë pa arsye dhe jo për shkak të ndonjë sëmundjeje, nuk mund ta kompensojë*** *(ta bëjë kaza)* ***edhe nëse agjëron gjatë tërë jetës".***

**Agjërimet kaza janë:**

1. Agjërimi i muajit ramazan
2. Agjërimi i dënimit (kefaretit)
3. Agjërimi i zotimit
4. Agjërimi nafile (pra e bën nijet me agjëru nafile dhe e prishë)

**Pyetje:**

1. *Cili është argumenti për agjërimin kaza?*
2. *Cilat janë llojet e agjërimit kaza?*

# KOHA E AGJËRIMIT KAZA

Nuk lejohet agjërimi kaza në ditët kur është i ndaluar agjërimi, pra në ditët e para të Bajramave.
Poashtu nuk lejohet agjërimi kaza në muajin ramazan, pse muaji ramazan është koha e agjërimit të rregullt, e jo koha për të agjëruar kaza. Ngase, agjërimi kaza është agjërimi i çrregullt, ndërsa nuk mundet që agjërimi i çrregullt me zënë vendin e agjërimit të rregullt.

Nëse në atë vitë ramazani i ka pasur 29 ditë, atëherë vitin tjetër agjërimi i muajit ramazan kaza agjërohet 29 ditë, edhe pse muaji ramazan në vitin tjetër i ka 30 ditë.

Agjërimi i muajit ramazan mund të bëhet kaza 29 ditë rreshtë, pra ditë të pandara (pandërprerë), por mund të agjërohet me ndërprerje.

Pra me rëndësi është me i plotësu ditët, ndërsa mundet me i agjëru edhe me javë të ndara.

**Pyetje:**

1. *Cila është koha e agjërimit kaza?*
2. *Si bëhet agjërimi i muajit ramazan kaza?*

# KOMPENSIMI I AGJËRIMT

Kemi tri lloje të kompensimit të agjërimit, e ato janë:

1. Lirimi i një robi
2. Agjërimi i dy muajve rreshtazi
- Nëse gjatë agjërimit të dy muajve rreshtazi prishet një apo dy ditë, atëherë kompenimi nuk vlenë, por vlenë vetëm nëse fillohet prej muajit tjetër dhe me u agjëru dy muaj rreshtazi pandërprerje.
3. Të ushqyerit e gjashtëdhjetë të varfërve.
- Mund të ushqehet një i varfër gjashtëdhjetë ditë.

Argument për këtë kemi hadithin:

***"Shkon një njeri te Muhamedi a.s. e i thotë:***

- ***Jam shkatërruar o i dërguar i Allahut.***
- ***Po si je shkatërruar – e pyeti i dërguari a.s.***
- ***Kam kontaktuar me gruan ditën e ramazanit (dhe e kam prishur atë ditë).***
- ***A ke rob me liru – i thotë Muhamedi a.s.***
- ***Jo, nuk kam.***
- ***A ke mundësi me agjëru dy muaj rreshtazi?***
- ***Jo!***
- ***A ke mundësi me i ushqyer gjashtëdhjetë të varfër?***
- ***Jo!***

**Pyetje:**

1. *Sa lloje të kompensimit të agjërimit i kemi?*

# FIDJE

Thotë Zoti i Lartëmadhëruar në Kur'an:

**"Dhe ata të cilët i mundon shumë agjërimi, mos të agjërojnë, por le t'u japin një FIDJE** (le të ushqejnë) **të varfërit".** (El Bekare: 184)

**- FIDJE quhet sadakaja të cilën ia jep mosagjëruesi të varfërit për shkak se nuk ka mundësi me agjëru.**

**FIDJE ipet në këto raste:**

1. Plaku ose plaka të cilët nuk mund të agjërojnë, pse është e pamundur që ata të kthehen në rini dhe ta agjërojnë kaza.
2. I sëmuri i cili nuk ka shpresë me u shëru

- nuk ipet FIDJE për të sëmurin i cili ka shpresa me u shëru edhe nëse zgjatë sëmundja një kohë të gjatë.

**Pyetje:**

1. *Çka quajmë FIDJE?*
2. *Cili është argumenti për pagimin e FIDJES?*
3. *Për cilat raste ipet FIDJE?*

# IËTIKAFI

**IËTIKAF quhet qëndrimi në xhami për ta adhuru Allahun në mënyrë të posaqme, duke qenë agjërueshëm.**

IËTIKAFI është sunet kifaje muekede në dhjetë ditët e fundit të muajit ramazan.
IËTIKAFI është mustehab në ditët tjera përpos dhjetë ditëve të fundit të muajit ramazan.

**Shartet e IËTIKAFIT janë:**

1. Me qenë musliman
2. Me qenë i moshërritur dhe mentalisht i shëndoshë
3. Me qenë i pastër, pra nuk lejohet për xhunubin dhe femrën kur ajo është në kohën e menstruacionit dhe lehonisë
4. Me qenë agjërueshëm.

**IËTIKAFI prishtet në këto raste:**

1. Me bë marrëdhënje me bashkëshorten
2. Me dalë nga xhamia pa arsyetim të sheriatit islam
3. Me u alivanosur
4. Nëse femrës i vjen koha e menstruacionit
5. Me ngrënë apo me pi gjatë ditës, d.m.th. nëse prishet agjërimi, atëherë prishet IËTIKAFI.
6. Me u largu nga feja
7. Me u dehë apo me humbë vetëdijen.

**Pyetje:**

1. *Çka është IËTIKAFI?*
2. *Cilat janë shartet e IËTIKAFIT?*
3. *Çka e prishë IËTIKAFIN?*

# AGJËRIMI DHE UDHËTIMI

Ishte nxehtësi e madhe, dielli përcëllonte, ndërsa rëra e shkretëtirës i përvëlonte këmbët.

Muslimanët me Muhamedin a.s. kishin marrë një rrugë të gjatë prej Medinës në Meke.

Në mes të rrugës karavani ndalet për të pushuar. Muhamedi a.s. nuk kishte kohë për të pushuar. Derisa tjerët pushonin, Muhamedi a.s. i kontrollonte dhe kujdesej për ta.

Duke i kontrolluar shokët, kur e sheh një njeri ishte shtrirë nën një hije të një lisi. Muhamedi a.s. mendoi se ishte i sëmurë dhe i pyeti shokët e tij, se çka është gjendja me të; mos është i sëmurë apo është lënduar gjatë rrugës?! Shokët i thanë: Nuk është lënduar, por ai është agjërueshëm, ndërsa rruga dhe dielli i fortë e kanë molisur. Muhamedi a.s. tha:

***“Nuk është mirë me agjëru gjatë udhëtimit”.***

(Buhariu)

# AGJËRIMI MË I VLEFSHËMI

Abdullahu ishte djalë i ri dhe i fuqishëm. Një ditë ai e dëgjon Muhamedin a.s. duke e këshilluar njërin prej shokëve të tij:

***“Agjëro se agjërimi ka vlerë sa që vlera e tij nuk mund të barazohet me asgjë”.***

Prej këtij momenti Abdullahi filloi të agjëronte për çdo ditë pandërprerë. Kur dëgjoi Muhamedi a.s. shkoi dhe i tha:

***“Mjafton që ti të agjërosh për çdo muaj nga tri ditë”***, pse çdo punë e mirë shpërblehet me dhjetë punë të mira dhe kjo është sikur me agjëru tërë kohën (tërë vitin).

Mirëpo Abdullahu dëshironte të agjërojë vullnetarisht me shumë se tri ditë të çdo muaji. Atëherë Muhamedi a.s. i tha:

***“Agjëro një ditë dhe mos agjëro ditën tjetër”.***

Abdullahi i tha Muhamedit a.s.: O i dërguar i Allahut, unë kam mundësi edhe më shumë të agjërojë.

Ndërsa Muhamedi a.s. i tha:

***“Agjëro agjërimin e Davudit a.s. dhe mos shto më shumë”.***

Abdullahu e pyeti: Po, cili ka qenë agjërimi i Davudit a.s.?”

Muhamedi a.s. u përgjigj:

***“E agjëronte një ditë dhe nuk agjëronte ditën tjetër. Dhe ky lloj agjërimi është agjërimi më i merituari dhe më i vlefshmi”.***

Mirëpo Abdullahi i tha se unë mundë të agjëroj më shumë.

Ndërsa Muhamedi a.s. i tha:

***“Nuk ka agjërim më të vlefshëm se ky (agjërimi i Davudit a.s.).*** (Mutefikun alejhi)

# LEHTËSIMI I AGJËRIMIT

Zoti i Lartëmadhëruar e ka bërë obligim agjërimin e ramazanit në muajin Shaban të vitit të dytë të hixhretit.

Koha e agjërimit ka qenë prej ezanit të jacisë deri në ezanin e akshamit, ndërsa koha për iftarë ka qen prej akshamit deri në jaci. Nëse ndonjërin e zinte gjumi, prej para akshamit deri pas jacisë, ai detyrohet me e vazhdu agjërimin e ditës tjetër pa iftarë e pa suhurë.

Njëri prej Ensarëve (Shokëve të Muhamedit a.s.) ishte agjërueshëm. Kur pa perëndu dielli shkon në shtëpi për të bërë iftarë, mirëpo në shtëpi nuk kishte asgjë të gatshme. Ishte i lodhur shumë nga puna dhe bie për të fjetur.

Derisa bashkëshortja e tij e pregaditë një ushqim, e zgjon nga gjumi për të ngrënë. Dhe para se me fillu e ndëgjon ezanin e jacisë, kështu që nuk han bukë, por pa bërë iftarë e vazhdon agjërimin e ditës tjetër.

Aty kah mesi i ditës, deri sa ai punonte alivanoset nga uria e tepërt. Për këtë rast i tregojnë Muhamedit a.s. dhe zbret ajeti Kur'anorë:

> **"Dhe hani e pini derisa ta dalloni penin e bardhë nga peni i zi (deri para sabahut), pastaj plotësone agjërimin deri në mbrëmje".** (El-Bekare: 187)

Zbritja e këtij ajeti është mëshirë për muslimanët, pse Zoti është i mëshirshëm ndaj robërve të Tij. Ndërsa ne duhet ta falënderojmë gjithnjë dhe pandërprerë, për të mirat që na i ka dhënë.

# ZBRITJA E KUR'ANIT DHE RAMAZANI

Në Meke jetonte një fëmijë i menqur, i butë dhe i sjellshëm. Ai ishte jetim. Në fillim përkujdesjen e tij e merr gjyshi i tij – Abdul Mutalibi, por, pasi që ai vdes, atëherë përkujdesjen ndaj tij e merr axha i tij – Ebu Talibi.

Ky fëmijë u rritë, u zhvillua dhe filloi të mendojë për natyrën, vendin dhe njerëzit të cilët ishin rreth tij.

Ai i shihte se ata adhuronin idhuj prej balte, prej guri e prej druri. Idhujt i kishin vendosur në brendi të Qabës dhe iu luteshin atyre.

Ky fëmijë jetim quhej Muhamed, i cili nuk mund ta duronte këtë këtë gjendje të popullit të tij. Mendja e tij nuk mund ta pranonte, të adhurohej dielli, hëna, guri e druri, se të gjitha këto i kishte krijuar Zoti.

Ai poashtu e shihte se si njerëzit ishin injorant, të padrejtë, të cilët nuk e nderonin jetimin, nuk i rrespektonin prindërit, nuk iu ndihmonin të varfërve. Kshtu që ai u detyrua të kalojë në malin Thevr, në shpellën e quajtur Hira. Ashtu qëndronte me javë e me muaj të tërë.

Në natën e njëzet e shtatë të muajit ramazan apo në natën e Kadrit, Muhamedit a.s. i vjen Meleku Xhibril dhe i thotë:
LEXO!
Muhamedi a.s. ithotë: Nuk di të lexoj.
Xhibrili pasi e përsëritë edhe dy herë tjera, i thotë:

**"Lexo me emrin e Zotit Tënd i cili ka krijuar (çdo gjë).**
**E ka krijuar njeriun prej një rrecke.**
**Lexo se Zoti yt është më fisniku.**
**Ai e ka mësu (njeriun) me përdorë lapsin.**
**E ka mësuar njeriun çka nuk ka ditur".**

(El-Alek: 1-5)

Pas këtyre fjalëve Muhamedi a.s. doli nga shpella e quajtur Hira dhe në horizont e sheh Melekun i cili i thotë: O Muhamed, unë jam Xhibrili, ndërsa ti je i dërguari i Allahut.

Nga kjo natë e ramazanit, ka fillu zbritja e Kur'anit dhe ka zgjatur 23 vjet. Për këtë edhe ka zbritur sureja Lejletul Kadr e cila sure tregon vlerën dhe rëndësinë e kësaj nate.

**"Ne e kemi zbritur Kur'anin në natën e Kadrit (natën më të vlefshme dhe më të rëndësishme).**
**Po ti (o Muhamed) a e di çfarë vlere ka nata e Kadrit?**
**Nata e Kadrit është më e vlefshme dhe më e dobishme se një mijë muaj.**
**Zbresin melaqet dhe shpirti i shejt (Meleku Xhibril) në tokë në këtë natë me lejën dhe urdhërin e Zotit për çdo çështje. Dhe përshëndesin me selam deri sa të agojë dita".** (El-Kadër: 1-5)

Kur Aishja r.a. e ka pyetur Muhamedin a.s. – cilën dua me bë në këtë natë? Muhamedi a.s. i thotë:

***"Thuaj: O Zoti im! Ti je falës i gabimeve, e do faljen e gabimeve, mi fal gabimet e mija".***

# BEDRI DHE RAMAZANI

Muslimanët vetëm pse kanë besu në Allahun, vetëm pse kanë thënë LA ILAHE IL LALLAH, janë torturuar, janë plaqkitur dhe në fund edhe janë dëbuar prej shtëpive dhe vendlindjes së tyre.

Shokët e Muhamedit a.s. vazhdimisht kërkonin të luftojnë, por Muhamedi a.s. i këshillonte pandërprerë, duke u thënë: Duroni!

Pastaj, kur Muhamedi a.s. migroi në Medine, atje filloi një jetëtë qetë, të lumtur dhe filloi ta përhap Islamin, pasi që edhe e vendosi shtetin islam. Mirëpo kjo nuk i pëlqente pabesimtarëve dhe idhujtarëve. Për këtë arsye ishin nisur ta sulmonin Muhamedin a.s. dhe muslimanët në Medine.

Për këtë arsye zbret ajeti Kur’anorë:

**“Ju është lejuar lufta atyre që po sulmohen me luftë, pse atyre iu është bërë padrejtësi dhe janë torturuar. Dhe padyshim se Allahu për me ju ndihmu atyre ka mundësi. Ata të cilët janë dëbuar nga shtëpitë e tyre pa të drejtë vetëm e vetëm se kanë thënë Allahu është Zoti ynë”.**

(El Haxh: 39)

Numri i muslimanëve ishte i vogël, ndërsa numri i idhujtarëve ishte i madh. Besimtarët kishin pregaditje të vogël luftarake, ndërsa idhujtarët kishin pregaditje të madhe luftarake. Mirëpo ishte ramazan; besimi i fortë, qëndrueshmëria e fortë, por mbi të gjitha ishte ndihma e Allahut. Allahu ju dërgoi melaqe përforcim dhe muslimanët fituan.

Për këtë Zoti i Madhëruar thotë:

**“Dhe juve ju ka ndihmuar Allahu në Bedër, derisa ishit të dobët dhe të pafuqishëm. Frigojuni Allahut dhe bëhuni falenderues ndaj Tij”.** (Ali Imran, 123)

Në këtë vit është bërë obligim agjërimi, kur zbret ajeti Kur’anorë:

**“O ju të cilët keni besuar, ju kemi bërë obligim agjërimin, ashtu si ua kemi bërë obligim popujve të më hershëm, që të bëheni të devotshëm”.** (El Bekare: 184)

Pasi lufta ka përfunduar, muslimanët e fituan luftën dhe u kthyen nëpër shtëpitë e tyre.
Muhamedi a.s. thotë:

> ***"Jemi kthyer nga beteja (xhihadi) e vogël dhe kemi filluar betejën (xhihadin) e madhe. E ajo është beteja (xhihadi) me vetveten, beteja e cila nuk përfundon deri në fund të jetës".***

Agjërimi është arma më e forta për të qenë i fortë, i qëndrueshëm dhe ngadhnjimtarë, pas çdo sfide apo problemi të jetës.

**PËRMBAJTJA:**

